# PIKTURA SHQIPTARE E KOHËS SONË

Albumi mbi pikturën shqiptare është i pari nga një varg syresh, kushtuar arteve figurative dhe të aplikuara të Shqipërisë, që Shtëpia Botuese «8 Nëntori» do të nxjerrë. Ky përfshin vepra të pikturës shqiptare, të ndara sipas autorëve, duke nisur nga fundi i shekullit XIX, kur fillon arti shqiptar i kohës së re, dhe deri në veprat e pikturës së sotme të realizmit socialist, të cilat në përshtatje me vlerën, rëndësinë dhe prodhimin e tyre të shumtë zenë vendin më të madh.

Në kushtet shoqërore e politike të socializmit në Shqipëri, nën kujdesin e vazhdueshëm dhe me orientimet e Partisë janë zhvilluar dhe kanë marrë hov të gjitha llojet dhe gjinitë e letërsisë e të arteve. Ato përbëjnë një art realist e revolucionar që synon gjithnjë e më shumë të jetë shprehës i aspiratave shoqërore dhe i idealeve estetike të masave të popullit dhe t'u përkasë atyre, art me tendenciozitet të hapur ideologjik proletar që militon për komunizmin. Në këtë rrugë është zhvilluar edhe piktura, sipas specifikës së saj, duke arritur krijimin e veprave me vlera të shquara artistike.

Piktura shqiptare e realizmit socialist u zhvillua mbi një traditë relativisht të re dhe jo aq të shumtë, por realiste e me tipare kombëtare e popullore.

Trashëgimi i pikturës në Shqipëri është shumë i lashtë, duke nisur me pikturat e shpellave të mijëvjeçarit të tretë para erës sonë, me qera-

mikën e pikturuar, të quajtur nga shkencëtarët e stilit «devollit» të fiseve ilire, të periudhës së hershme të bronxit, më vonë me mozaikët e stilit romak dhe mozaikët e pasur paleokristianë të mesjetës së hershme e deri në pikturën me vlera të larta artistike të stilit bizantin para pushtimit turk dhe ringjalljen e saj më vonë me elementë realistë.

Por pushtimet e huaja, sidomos sundimi pesëqindvjeçar otoman, kundër të cilave populli shqiptar ka luftuar e ka ngritur krye me trimëri e heroizëm, nuk kanë lejuar një zhvillim të barabartë dhe të pandërprerë të kulturës dhe artit. Që në fillim të shekullit XVIII (gjatë më shumë se një shekulli e gjysëm) e deri në mesin e shekullit XIX, vetëm arkitektura origjinale popullore, artizanati i pasur dhe arti i larmishëm dekorativ fshatar plotësuan në njëfarë mënyre, me zhvillimin e tyre të madh, mungesën e një arti figurativ të kultivuar.

Lëvizja e madhe e Rilindjes Kombëtare për liri e pavarësi, lëvizje kjo kundër pushtimit turk, duke luftuar me pushkë, luftoi edhe për shkollën shqipe e krijoi letërsinë e re shqiptare, kulturën kombëtare dhe zhvilloi deri diku edhe artin, sidomos pikturën.

Veprat e para të pikturës së Rilindjes Kombëtare u krijuan më 1883 nga piktorë ikonografë, piktorë që kishin mësuar në shkollat e larta të Evropës Perëndimore si edhe piktorë autodidaktë, por që, të gjithë, në një mënyrë apo në një tjetër, kishin lidhje me artin popullor. Piktura e Rilindjes Kombëtare u shkëput, që në fillim, nga përmbajtja fetare e artit mesjetar, ashtu sikundër lëvizja për çlirimin kombëtar u zhvillua nën parullën e bashkimit të shqiptarëve për idealin e kombit dhe të lirisë duke lënë kështu mënjanë dallimet fetare. Kjo pikturë ka një përmbajtje patriotike, me tematikë historike dhe shpesh etnografike popuilore.

Nuk ka asnjë piktor apo skulptor shqiptar që të mos ketë trajtuar të paktën një herë figurën e Gjergj Kastriotit Skënderbeut, simbol i lavdisë dhe i bashkimit të kombit shqiptar në luftë kundër pushtuesve të huaj.

Piktori autodidakt e patriot Spiro Xega e ka pikturuar në tetë variante portretin e tij, ndërsa tabloja më e shquar e piktorit është kompozimi nga jeta e komitëve «Çeta e Shahin Matrakut», të gjitha të trajtuara me një naivitet të sinqertë të ngjashëm me realizmin e artit popullor dhe të përshkruara nga një frymë romantike.

Padyshim piktori më i shquar i Rilindjes Kombëtare është Kolë Idromenoja. Kompozimet e tij, si «Dasma shkodrane», portretet e shumta dhe peizazhet, dallohen nga një pasqyrim realist i personazheve dhe tipave, nga një përshkrim i përpiktë i zakoneve, kostumeve dhe ambienteve karakteristike kombëtare. Linja e tij është e mprehtë, drita e butë dhe ngjyrat lokale, më fort të ëmbla. Shpesh ai pikturon me një realizëm të drejtpërdrejtë, kurse herë të tjera e modelon formën dhe i skalit detalet si objekte të bukura të artizanatit popullor. Disa portrete janë të thelluar në psikologji dhe në përgjithësimin shoqëror, ku del edhe ndonjë problem i kohës, duke pikturuar edhe njerëz të popullit të thjeshtë. «Portreti i motrës së tij Tone» është një nga veprat më të bukura të pikturës shqiptare të asaj kohe. Ai përfytyron një grua të shtresave të mesme të qytetit të Shkodrës, të fundit të shekullit të kaluar, të veshur me kostumin e saj karakteristik. E mbështjellë në maramanë e bardhë e transparente, e rrethuar nga veshjet e qëndisura e zbukurimet në filigranë të materializuara aq bukur, gruaja e re, me fytyrën e rrumbullakët dhe duart punëtore, vështron anash me drojtje dhe përpiqet të mbulojë fytyrën: jeta e saj është e ndrydhur si në shtëpi ashtu edhe në rrugë, por piktura ka shkëlqimin e endjeve në mëndafsh dhe të zbukurimeve të argjendta.

Ndonëse nuk i arrin vlerat e mësuesit të tij, tablotë e Simon Rrotës të tëra së bashku, japin një pamje të larmishme, aty-këtu me një kolorit të egër, të punës, të rrugëve, të zakoneve të Shkodrës dhe rretheve të saj.

Portreti, në Rilindjen Kombëtare, gjen shumë porositës të cilët kërkojnë, në këtë mënyrë, të pohojnë personalitetin e tyre. «Portreti i Doktorit» nga

Ndoc Martini, realist, me kontraste dritë e hijesh dhe penelata të ngjeshura, është shprehës i shqetësimeve të intelektualit të kohës.

Në Shqipërinë e shpallur të pavarur më 1912 veprat artistike që dallohen për diçka të re, ndonëse prapëseprapë të pakta, fillojnë të duken rreth dhjetë vjet më vonë. Ndërsa në skulpturë zhvillohen idetë patriotike të Rilindjes Kombëtare, me një realizëm të frymëzuar, përfaqësuar nga vepra e Odhise Paskalit, në pikturë zhvillimin më të madh e merr peizazhi. Piktura, duke qenë përgjithësisht realiste fiton më shumë shprehje në konceptimin estetik të veprës të disa autorëve me personalitet të ndryshëm.

Nëpërmjet një ndjenje lirike delikate, piktura me dritë e ngjyra të çelura e Vangjush Mios është e gëzuar para rrugëve dhe sheshеve të qyteteve e fshatrave me shtëpitë karakteristike të stilit popullor, është e gëzuar para fushave, liqeneve e maleve mavi, nëpër të cilët venë e vinë, punojnë, takohen njerëzit e thjeshtë të popullit. Ai e pikturon natyrën në të katër stinët e motit, por sidomos e tërheq vjeshta shqiptare me të verdhat e saj të kuqërremta. Në këtë mënyrë e shpreh piktori dashurinë e tij për Atdheun në peizazhet «Rrugë në Korçë», «Vjeshtë në Drenovë» etj.

Zef Kolombi është piktor kërkues e me mendim. Portretet e tij janë të thelluara në psikologji dhe zbulojnë karaktere të forta. Shpesh nga peizazhet e tij, si «Të korrat», të konstruktuara me vizatim e ngjyra të ngjeshura, buron një ndjenjë heshtjeje melankolike, pasqyrë e gjendjes së rëndë shpirtërore të vendit dhe të krizës në vitet e regjimit të mbretit dhe të fashizmit. Në disa portrete dhe sidomos në natyrat e qeta, Zef Kolombi punon me teknikën e plen-erit[1)], por duke i qëndruar besnik një vizatimi konstruktiv të pasuruar nga nuancat e shumta të ngjyrave në dritën e përthyer.

---

1) Nga frëngjishtja plein-air — në ajër, përjashta, në natyrë të hapur.

Ndërsa peizazhet e trishtuara të Shefqet Agaliiut, apo piktura e ndonjë skene të jetës së mjerë pasqyrojnë gjendjen e vendit, në disa portrete si «Plaku» i Andrea Kushit, bëhet me realizëm një farë përgjithësimi i shtresave të varfëra të shoqërisë së kohës, duke ngjallur ndjenjën e dhembshurisë për to.

Në krijimet e disa piktorëve që e fillojnë veprimtarinë e tyre krijuese në fund të viteve 30-të, përfytyrimi i peizazheve apo skenave nga jeta e vendit bëhen me një vizatim ekspresiv e ngjyra intensive dhe me një interes pak estetizant për kostumet popullore, kështjellat e lagjet e vjetra me kalldrëme, për enët origjinale prej balte a druri.

Përballë artit zyrtar pompoz ose të mefshët të fashizmit e që i largohej problemeve të realitetit, vizatimet, skicat, gravurat e shtypit antifashist të Luftës Nacionalçlirimtare të udhëhequr nga Partia Komuniste Shqiptare, me frymë luftarake e militante, pavarësisht nga kufizimet teknike e artistike, që justifikohen për ato kushte, shënojnë fillimin e artit të ri të realizmit socialist.

Asnjëherë kultura dhe arti nuk kishin pasur në Shqipëri kushte më të favorshme dhe ato mundësi që erdhën gjithnjë duke u shtuar sesa pas vendosjes së pushtetit popullor dhe me vazhdimin e revolucionit socialist. Etapat e ndryshme të evolucionit të pikturës janë të lidhura me zhvillimin e ndërtimit socialist. Ndryshuan përmbajtja dhe karakteri i artit. Tashmë, si të thuash, «porositësi» i tij është populli, masat e gjera. Kultura, letërsia, arti, janë të destinuara të luajnë një rol gjithnjë e më të rëndësishëm në jetën shoqërore, në pasurimin dhe formimin shpirtëror të një njeriu të ri. Këndej rrjedhin edhe orientimet dhe detyrat që Partia e Punës së Shqipërisë dhe udhëheqësi i saj, shoku Enver Hoxha, shtrojnë vazhdimisht për artistët. «Duhet të inkurajohet dhe të ndihmohet zhvillimi i literaturës sonë, i teatrit, i pikturës, i folklorit, — tha shoku Enver Hoxha në mesazhin drejtuar popullit me rastin e 1 Majit të vitit 1947. — Zhvillimi

i këtyre të bëhet në baza të drejta, të jetë i lidhur ngushtë me realitetin shoqëror, ekonomik dhe politik të vendit tonë, të jetë i lidhur ngushtë me popullin dhe të pasqyrojë luftën e tij, përpjekjet, aspiratat, perspektivën e ndritur të rrugës ku po ecën populli ynë».

Kërkesave shoqërore u parapriu skulptura, një sërë statujash dhe bustesh të heronjve të Luftës Nacionalçlirimtare dhe të njerëzve të tjerë të shquar që u ngritën në qytetet e fshatrat e Shqipërisë. Nevoja e një pikture që t'i përgjigjet pasqyrimit të gjerë artistik të veprimtarisë dhe gjithë jetës së popullit, ngjarjeve të mëdha të së kaluarës dhe të së sotmes, kërkonte që shpejt të merrnin zhvillim gjini të mëdha si kompozimi. Por përmbajtja e rëndësishme aktuale e shoqërore dhe fryma optimiste ndihet edhe në portret, peizazh e deri te natyra e qetë.

Piktorët që e kishin formuar përpara personalitetin e tyre krijues angazhohen me një tematikë të re, duke kërkuar një shprehje më të vërtetë e më dinamike. Ndërsa Zef Kolombi e mbyll jetën me veprën e tij të fundit «Masakrat» e frymëzuar nga Lufta Nacionalçlirimtare dhe Vangjush Mio kap në peizazhet e tij elementet e reja të jetës socialiste, Abdurrahim Buza për herë të parë ekspozon veprat e veta dhe fillon një veprimtari krijuese origjinale me tablo si «Punë vullnetare në Kombinatin e Tekstileve «Stalin», përshtypje e drejtpërdrejtë me penelata të gjalla e të ngrohta, nga veprimtaria e masave në vitet e para të ndërtimit socialist.

Një radhë piktorësh të rinj zgjerojnë dhe afirmojnë veprimtarinë e tyre krijuese pikërisht në vitet e para pas vendosjes së pushtetit popullor. Ata përgjithësisht janë realistë dhe të lidhur me traditat dhe artin popullor.

Përmbajtja e pikturës së këtyre viteve buron nga aktualiteti i epopesë së Luftës Nacionalçlirimtare që është ende fare e afërt, nga vrulli i punës ndërtimtare të masave të popullit si edhe disa herë nga e kaluara historike. Kompozimet e para janë përgjithësisht përshkruese, piktura kërkon

një pasqyrim të drejtpërdrejtë të realitetit dhe veçanërisht individual të modelit, personazhit, ambientit.

Për kërkimin e një vizatimi të saktë, dhe të materializimit të objekteve shquhet Nexhmedin Zajmi me kompozimet e para, si «Tregim nga Lufta Nacionalçlirimtare», evokim i një momenti të përditshëm, pritja e ngrohtë e partizanëve në shtëpinë e një fshatari gjatë atyre viteve të stuhishme, ose në portrete të thelluara në tip dhe në psikologji, si «Nëna labe». Disa autorë të tjerë pasqyrojnë momente nga puna dhe jeta në minierë, kantiere e fushat e kolektivizuara, që klasa punëtore dhe fshatarësia tashmë i ka të sajat, në tablo të përshkruara me një vërtetësi objektive e disa herë me një dritë të ngrohtë.

Por piktura, sidomos me disa tablo që krijohen më vonë, fillon të kapërcejë kufizimet e fazës së parë. Kompozimi «Mëngjesi i 17 Nëntorit» (ose «Çlirimi i Tiranës») i Bukurosh Sejdinit, që përfytyron, në një atmosferë muzgu mëngjesor, mbi gërmadhat e betejës që sapo ka mbaruar, ndërsa prapa malit po lind dielli dhe fryn një puhi e lehtë, një partizan në mes të një grupi njerëzish të popullit që ngre lart një fëmijë, merr një kuptim përgjithësues historik.

Zhvillimi i vrullshëm i ndërtimit socialist në fund të viteve 50 favorizon më shumë artin dhe piktura shënon përparime të dukshme. Këto janë vitet kur, nën udhëheqjen e Partisë së Punës, ngrihet industria, fshati kolektivizohet pothuaj se në të gjithë vendin, klasa punëtore është rritur e forcuar, po konsolidohen marrëdhënie të reja shoqërore, me pak fjalë ndërtohet baza ekonomike e socializmit dhe vihet re një rritje e ndërgjegjes së njeriut të ri të punës.

Rëndësi të veçantë ka lufta e vendosur e Partisë së Punës së Shqipërisë për të vazhduar me vendosmëri rrugën e socializmit, duke mbrojtur marksizëm-leninizmin përballë ideologjisë borgjeze dhe rrezikut të ri që u shfaq, revizionizmit modern. Ndërsa vendi angazhohet të fillojë ndër-

timin e plotë të shoqërisë socialiste, në kushtet e rrethimit dhe bllokadave imperialiste e revizioniste, Shqipëria i kapërceu me guxim vështirësitë e shkaktuara nga armiqtë dhe çau me vrull përpara. Jo vetëm ekonomia, por edhe kultura e arti arritën suksese, duke e bërë më aktuale përmbajtjen e tyre, duke thelluar partishmërinë proletare dhe duke u mbështetur më mirë në truallin kombëtar. Në artin shqiptar u afirmua metoda e realizmit socialist.

Piktura, sidomos pas vitit 1960, pasqyron me vërtetësi artistike realitetin dhe idetë aktuale, veprimtarinë e klasës punëtore dhe të gjithë masave në ndërtimin e veprave të mëdha të socializmit, betejat e tyre epike në të kaluarën dhe sot për lirinë, përparimin dhe idealet komuniste. Kompozimi është më i zhdërvjellët. Në veprën e piktorëve të ndryshëm vihet re një evolucion drejt një vizatimi më plastik dhe një koloriti më të kthjellët e të pastër. Kontigjenti i tyre rritet me piktorë të rinj, shumë prej të cilëve kanë mësuar në shkollat e vendit.

Kompozimet historike të Guri Madhit, nga një trajtim me efekte drite e hijesh të penelit në veprat e tij të para, si «Bajram Curri në shpellën e Dragobisë», evokim i luftëtarit të madh kundër robërisë e tiranisë, kalojnë në një pikturë me drita dhe ngjyra në lëvizje të plen-erit, si në tablonë «Formimi i Shtabit të Përgjithshëm».

Fatmir Haxhiu e nis veprimtarinë e tij me kompozime me temën e heroizmit të popullit shqiptar në Luftën Antifashiste Nacionalçlirimtare, të cilës do t'i kushtohet kryesisht. Tabloja e tij «Skrockë 44» me një zgjidhje pothuajse klasike, rikrijon atmosferën e stuhishme në çastin kur nis marshimi i Brigadës së Parë në Veri, ngjarje që do të mbetet në histori.

Piktura e Agim Fajës ndërtohet në sipërfaqe të gjera ngjyrash dekorative si në panonë «Verë e vitit 1965» të frymëzuar nga mobilizimi i masave të popullit për të mposhtur thatësirën.

Piktori Zef Shoshi, që në fillim, ia kushton krijimet e tij jetës së

fshatit, të krahinave të Veriut. Në kompozime ai trajton temën e punës në fshatin kooperativist. Piktura e tij ka ngjyra të çelura, dritë të kthjellët e vizatim të hollë dhe të sjell ndër mend, shpesh, bukurinë e nuancave të artit popullor të krahinës së Zadrimës. Me një shije të tillë, në sipërfaqe të gjera dhe e mbajtur në dy a tre tone, është «Vajza fshatare» me veshje popullore, ku zbulohet psikologjia e çiltër dhe e gëzuar e kooperativistes së re.

Personazhi kryesor i portretit është tashti punëtori pararojë, kooperativistja e dalluar, luftëtari trim dhe militanti. Piktura e Foto Stamos, autor i një radhë portretesh e peizazhesh, fiton ngjyra më të çelura, të hedhura në penelata të shpejta si në «Partizanin» e thjeshtë e trimëror.

Marshimi i revolucionit në rrugën e socializmit, nuk krijon vetëm kushte e mundësi gjithnjë e më të mëdha për rritjen e prodhimit artistik, por shtron para artit edhe detyra të reja. Thellimi i revolucionit ideologjik është luftë klase për afirmimin e ideologjisë proletare marksiste-leniniste kundër ideologjisë borgjeze e revizioniste. Ky revolucion kërkon që edhe arti të rrisë rolin e tij për edukimin komunist.

Që nga fundi i vitit 1965 fillojnë, nën udhëheqjen e Partisë, një radhë lëvizjesh e aksionesh revolucionare kundër burokratizmit, kundër mbeturinave të besimeve fetare, për emancipimin e plotë të gruas, për kalitjen e rinisë etj. Këto aksione që përfshijnë masat e popullit në të gjitha aspektet e jetës kanë për qëllim të rrënjosin koncepte socialiste proletare në ndërgjegjen e njerëzve dhe në të njëjtën kohë t'i presin rrugën degjenerimit revizionist borgjez të vendit socialist. Të gjitha këto pasqyrohen në brendinë e artit dhe ndikojnë në shprehjen e tij.

Nga viti 1968 veprimtaria artistike rritet shumë, ngrihen një radhë monumentesh komplekse, hapen shumë ekspozita të rëndësishme, zhvillohen shumë lloje e gjini të arteve figurative, përveç skulpturës e pikturës edhe grafika e lirë, skenografia dhe gjini të tjera të arteve të aplikuara.

Përmbajtja e pikturës bëhet shumë aktuale. Realiteti i ditës dhe e kaluara interpretohen me një tendenciozitet të thelluar proletar në tablo ku klasa punëtore, fshatarësia, masat e popullit janë heroi kryesor. Tablotë i trajtojnë në mënyrë origjinale dhe shpesh me dramaticitet subjektet e tyre. Për t'iu përgjigjur madhështisë së ndërtimit socialist, të veprimtarisë aktuale dhe të kaluar të masave, krijohen tablo të mëdha, bile edhe shumëpjesëshe. Në kompozime e portrete spikasin tipa e karaktere të ndryshme. Zgjidhjet e tyre kompozicionale janë dinamike, trajtimi plastik është më i plotë dhe më ekspresiv, koloriti më i larmishëm, duke ruajtur personalitetin e çdo autori.

Piktura pasqyron aspekte të reja të ndërtimit socialist. Duke evoluar në mënyrën e tij realiste të të pikturuarit, Nexhmedin Zajmi përgjithëson klasën punëtore në ndërtimin e veprave të mëdha me tablonë e tij «Diga e Drinit», ku përfytyron tre minatorë tipikë me veçoritë e malësorëve që kanë zbritur në kantieret. Veprimtaria ndërtimtare e klasës punëtore përbën subjektin e një radhe tablosh me vizatime dinamike e pasuri ngjyrash shprehëse të Danish Jukniut, i cili, në kompozimin «Në kantierin e Dritës», jep madhështinë e punës në ndërtimin e një hidrocentrali vigan.

Revolucionarizimi i gjithanshëm i jetës është subjekti i shumë tablove të përshkuara nga fryma e entuziazmit revolucionar, si «Një për të gjithë e të gjithë për një» i Minella Saros, ku me realizëm dhe emocion të brendshëm tregohet për solidaritetin e popullit të të gjitha krahinave, që ka shkuar për të ndihmuar në rindërtimin e fshatrave të dëmtuara nga tërmeti etj.

Në momente të reja dhe me dramaticitet të theksuar trajtohet edhe Lufta Nacionalçlirimtare. Heroizmi dhe vetëmohimi i partizanëve të pasqyruar prej saj i bëjnë jehonë gatishmërisë së popullit për të mbrojtur atdheun socialist nga çdo rrezik. Kjo frymëzon piktorin Sali Shijaku për krijimin e tablosë «Vojo Kushi», ku me pak ngjyra, në kontraste të forta,

zi, kuq, bardhë, ngrihet lart vigane figura historike, që përmes flakëve e tymrave që kanë zënë qiellin hedh një bombë mbi tankun armik. Në këtë veprim e atmosferë, me gjoksin zhveshur dhe këmishën e kuqe që i valëvitet si flamur, ai merr kuptimin përgjithësues të heroizmit të popullit shqiptar në luftë kundër pushtuesve fashistë. Në këtë tablo kristalizohen disa tipare të mënyrës së lirshme dhe me një kolorit të thellë ekspresiv të këtij piktori që duket në gjithë veprat e tij të mëvonshme. Po kështu dramaticitet, shprehje vendosmërie dhe frymë romantike ka në tablonë me ngjyra të pjekura dhe karaktere të thelluara «Urdhër nga Shtabi» të Hasan Nallbanit dhe në vepra të tjera.

Fryma e gatishmërisë dhe e vigjilencës përballë rrezikut të agresionit imperialist-revizionist, që përshkon gjithë vendin, e nxjerr në plan të parë temën e mbrojtjes së atdheut socialist. Në triptikun «Ushtarët e Revolucionit» përmes formash të rrepta dhe ngjyrash të pastra që karakterizojnë mënyrën e pikturimit të Pandi Meles, përfytyrohet në tri momente e në rakurse monumentale lidhja me popullin, pregatitja e rreptë ushtarake dhe puna e vetëdijshme për ngritjen politike e ideologjike të ushtrisë popullore.

Epika popullore pasqyrohet në shumë tablo me tema historike. Një tension të veçantë përshkon çdo ind të tablosë «Vrana Konti në Krujë» e frymëzuar nga qëndresa e lavdishme e popullit shqiptar përballë dyndjeve otomane në shekullin XV, vepër e piktorit Skënder Kamberi, piktura e të cilit shquhet për kontrastet e dritave e të ngjyrave dhe në përgjithësi për ekspresivitetin e saj.

Edhe peizazhi kap elemente të reja të cilat i ka sjellë vetë realiteti socialist dhe shpreh një qëndrim të ri pohues optimist ndaj natyrës në përgjithësi. Të pastra janë ngjyrat dhe planet në peizazhin me motivin e elektricitetit që shkon në çdo skaj, në peizazhin e gjerë «Dritë në Malësi» të Agim Zajmit. Fryma e revolucionarizimit përshkon shtëpitë e ngje-

shura një mbi një që shkëlqejnë nga dielli, ndërsa përmes tyre kalojnë kamiona me flamuj të kuq në peizazhin «Mijëra në aksione» të Qiriako Menikos. Begatia e gjelbërimit, e luleve, e përparseve të bardha të fëmijëve dhe lashtësia e trungut të ashpër të ullirit dhe mureve mbi shkëmb kryqëzohen në peizazhin «Në keshtjellën e Krujës» të Dh. Trebickës.

Arti shqiptar përgjithësisht dhe piktura në veçanti tashmë mbështeten fort në eksperiencën e vet, në traditën e vjetër dhe të re të fituar në periudhën e socializmit, dhe në të njëjtën kohë kërkojnë shprehje të thellë emocionale që t'i përgjigjet me një formë sa më të plotë patosit revolucionar, idealeve komuniste që synojnë të mishërojnë. Origjinaliteti i pikturës shqiptare të realizmit socialist buron nga vetë realiteti i ri socialist në zhvillimin e tij revolucionar, që pasqyron. «Të gjitha këto, si dhe mbështetja fort në truallin kombëtar në krijimtarinë e trashëgiminë kulturore përparimtare të popullit tonë i japin letërsisë dhe artit socialist atë origjinalitet dhe atë novatorizëm që e dailojnë nga të tjerët, jo vetëm si krijimtari e një populli dhe një kombi të caktuar, por edhe për tiparet që fiton kjo krijimtari përmes kushteve të luftës kundër imperializmit e revizionizmit modern dhe për revolucionarizimin e gjithë jetës së vendit», — tha shoku Enver Hoxha në Kongresin VI të PPSH në vitin 1971.

Piktura, ashtu sikundër gjithë arti dhe letërsia shqiptare e realizmit socialist, kanë qenë gjithnjë realiste, të kuptueshme e komunikuese për popullin, me ide dhe aspak banale. Ato janë forcuar në luftë kundër deformacioneve dhe degjenerimit të artit borgjez e revizionist.

Plenumi IV i KQ të PPSH i vitit 1973 i kritikoi ashpër disa ndikime të huaja moderniste, si të dëmshme dhe të rrezikshme për artin proletar dhe socializmin. Lufta kundër koncepteve artistike morale dekadente forcoi në radhë të parë partishmërinë komuniste të artit, kundër të cilit hidhen ideologët borgjezë e revizionistë, forcoi frymën e tij militante dhe karakterin kombëtar. Pas Plenumit IV të KQ të PPSH, në pikturë u krijuan

vepra me vlerë përgjithësuese shoqërore e historike. Ato synojnë një përmbajtje madhore dhe shumë vepra, sidomos kompozime në përpjesëtime të mëdha, pasqyrojnë gjerësisht realitetin dhe kanë karakter monumental, vizatim të thelluar plastik, pasuri koloristike e ekspresivitet. Ato i përgjigjen, në unitet ideor estetik, vetë realitetit madhështor, transformimeve të mëdha që kanë ngjarë në jetën e vendit, luftës me rëndësi historike që bën populli shqiptar i udhëhequr nga Partia e tij e Punës për ndërtimin e socializmit dhe për mbrojtjen e marksizëm-leninizmit.

Tabloja historike nuk kufizohet vetëm me ngjarjet e së kaluarës, por edhe me ngjarje të shquara të ditëve tona. Një frymë romantike e tragjike përshkon tablonë «Shote Galica» të Ismail Lulanit. Silueta e patriotes heroike ngrihet e madhërishme para sfondit të përflakur të qiellit dhe flamurit kuq e zi, me një fytyrë plot patos të zjarrtë, e dallohet mbi fatosat e çetës që ajo udhëheq me trimëri të rrallë. Figurën e rrezeve që përhapen nga qendra në të gjitha anët sugjeron tabloja «U themelua Partia» e Shaban Hysës. Trajtimi realist i momentit kur përfaqësuesit e grupeve komuniste, më 8 Nëntor 1941, me shokun Enver Hoxha në ballë, po betohen në këmbë, lidhet në të njëjtën kohë me kuptimin simbolik që merr drita e llambës së vogël në mes, e vendosur mbi tryezën e mbuluar me cohë të kuqe, dritë që, e rrethuar nga grushtet e shtrënguar dhe fytyrat e tendosura, duket sikur do të shpërthejë. «Ndarja e tapive» e G. Madhit zhvillohet si një valle e fshatarëve që gëzojnë marrjen e tokës. Në mes tyre është edhe shoku Enver Hoxha. Vendosmëri dhe frymë luftarake ndihet në qëndrimin e njerëzve të ndryshëm të popullit të mbledhur në sheshin e kryeqytetit, në tablonë me ngjyra të thella «Denoncimi i traktatit të Varshavës» të Vilson Kilicës, një nga veprat me temën e luftës së popullit shqiptar kundër revizionizmit modem dhe çdo imperializmi.

Njerëzit e rinj të punës, punëtorët, fshatarët, janë heronjtë e tablove të frymëzuara nga veprimtaria e tyre plot gjallëri. Tabloja «Zëri i masës»

e Sali Shijakut përfytyron një ambient plot dritë e ngjyra të gëzuara, si ato të endjeve popullore, ku punëtorët, të skalitur secili në tiparet individuale, me vëmendje e dashuri të veçantë, së bashku me piktorin, diskutojnë para një vepre të re artistike. Qëndrimet, gjestet, janë të gjalla e psikologjia e zgjuar, dhe çdo gjë është e trajtuar me plasticitet të thelluar. Është ideja e kulturës dhe artit që i përket klasës punëtore, popullit. Të shëndetshme, me gjeste harmonike, ecin përmes grurit të gjelbër valëvitës kooperativistet e reja, duke përhapur plehun e bardhë që e merr era, në tablonë «Buka e duarve tona» të Skënder Kamberit, për të treguar me një pikturë me ngjyra të ngjeshura materiale punën e palodhur të fshatarit të ri që zotëron shkencën, teknikën moderne, dhe mbush fushat e kodrat deri në fund të horizontit me drithë e begati. Në tablonë me ngjyra të ngrohta të tokës «Kthim nga puna» të Andon Lakuriqit, është portreti i familjes së re të fshatarit kooperativist me psikologjinë e njerëzve të kënaqur nga puna e frytshme kolektive që kryejnë. Poezia e punës bukuria e jetës së njerëzve të thjeshtë në Shqipërinë e sotme, zbulohet përmes figurave të hedhura të punëtorëve dhe ngjyrave të çelura në tablonë «Drejt lartësive» të Shpëtim Arapit, nëpërmjet figurës së fuqishme të bariut në gjelbërimin e thellë të maleve, në tablonë «Barinjtë» të Bujar Asllanit etj.

Disa herë piktura ka një kuptim përgjithësues pothuajse simbolik. Me një solemnitet të thjeshtë janë vendosur lojtarët e fyejeve para majave të larta me dëborë në tablonë me kolorit të kaltërt «Barinjtë në bjeshkë» të D. Jukniut. Origjinale është zgjidhja kompozicionale, në friza ku lëvizin siluetat e kthjellta të malësorëve dhe malësoreve, në tablonë «Lojnat popullore» të Abdurrahim Buzës, si një sintezë ritmike e trashëgimit të kulturës kombëtare.

Figurat e njerëzve në portretet janë karaktere të fuqishme punëtorësh e luftëtarësh të thjeshtë në qëndrimet, të lartë në vetitë e tyre morale. E pikturuar me një vizatim ekspresiv dhe ngjyra të përmbajtura, po shprehë-

se, «Nëna e dëshmorit» e Rakip Shabanit është krenare dhe e pamposhtur. «Mjelësja» e Sotir Capos shkëlqen në mes të bardhësisë higjienike të stallave, duke dalë në pah fytyra e bukur dhe e zgjuar e gruas punëtore.

Natyra e transformuar apo e përjetshme perceptohet me ndjenjën e përvetësimit të saj aktiv nga njeriu në socializëm në peizazhet ku ndryshojnë nuancat delikate të dritës nga vendet ku ndërtohet hidrocentrali «Në Fierzë» prej Kujtim Buzës, në «Peizazhin e fshatit» të Arben Bashës, ku penelatat pastoze shprehin begatinë e gjelbërimit të larmishëm, në peizazhin detar të mbështjellë nga një dritë sugjestive «Në bazë» të Avenir Sadikaj etj.

Në institucionet kulturore e shoqërore, në muzetë, në galeritë e artit që janë ngritur në shumë qytete të Shqipërisë, në ekspozitat kombëtare e të tjera, që hapen njëra pas tjetrës, veprat e pikturës, ashtu si gjithë arti shqiptar me përmbajtje socialiste, me karakter militant, me frymë popullore e fizionomi kombëtare, gëzojnë estetikisht masat e gjera të popullit me bukurinë e tyre, i frymëzojnë me dashurinë për punën, socializmin dhe atdheun, i ushqejnë me virtyte të larta morale e shoqërore proletare, me idealet komuniste.

Piktura shqiptare kërkon të jetë e përkryer dhe për këtë qëllim artistët shqiptarë të realizmit socialist kanë gjithnjë parasysh se «Arti i vërtetë forcon tiparet e veta novatore dhe fiton një nivel të lartë artistik, — siç tha shoku Enver Hoxha në Kongresin VII të PPSH, — kur mishëron një përmbajtje revolucionare dhe kur udhëhiqet nga idealet komuniste». Prej këtej rrjedh përfundimi se baza e përparimit të arteve të realizmit socialist është partishmëria e tyre proletare.


30 VJET SHQIPERI SOCIALISTE

# PËRMBAJTJA

Galeria e Artit Tiranë, vaj, 31 x 40,5 cm., 1951.

42. — **Petrela**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 63 x 80 cm., 1962.

**Jordan Misja** (1914-1942)

43. — **Natyrë e qetë**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 44,5 x 58 cm.

**Hasan Reçi** (1914)

44. — **Pranvera**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 51 x 65,5 cm.

**Nexhmedin Zajmi** (1916)
Piktor i merituar i RPSSH.

45. — **Brendi në Theth**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 36,5 x 45,5 cm., 1945.

46. — **Malësorja**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 29,5 x 40 cm., 1947.

47. — **Malësori**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 49,5 x 69 cm.

48. — **Tregim nga Lufta Nacionalçlirimtare**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 132,5 x 207 cm., 1954.

49. — **Nëna Labe**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 38,5 x 49 cm., 1955.

50. — **Blegtorja**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 49,5 x 70 cm.

51. — **Diga e Drinit**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 100 x 210 cm., 1969.

52. — **Nëndetset**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 58 x 69 cm., 1975.

**Foto Stamo** (1916)
Piktor i Popullit

53. — **Pazari i Tiranës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 55,5 x 60 cm., 1941.

54. — **Portret gruaje**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 33 x 48 cm., 1941.

55. — **Partizani,** vaj 75 x 120 cm., 1964.

56. — **Parcela e pjeshkëve**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 45 x 68 cm., 1969.

57. — **Dhermiu**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 50 x 70 cm., 1971.

58. — **Gora**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 50 x 70 cm., 1974.

59. — **Mali i Tomorrit**
Galeria e Artit Tiranë, vaj 59,5 x 83,8 cm., 1974.

60. — **Kooperativa bujqësore «Misto Mame»**
Galeria e Artit Tiranë, vaj 53,5 x 80 cm., 1975.

**Bukurosh Sejdini** (1916)

61. — **17 Nëntor 1944**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 100 x 127 cm., 1957.

62. — **Qemal Stafa**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 78 x 109 cm., 1964.

**Qamil Grezda** (1917)

63. — **Të korrurat e grurit**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 25.5 x 35 cm., 1943.

64. — **Në pyjet e Lurës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 49,5 x 64,5 cm., 1956.

**Sofia Papadhimitri** (1918-1976)

65. — **Portret gruaje**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 43 x 52 cm.

66. — **Kaiaja e Gjirokastrës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 49 x 59,5 cm., 1957.

**Kel Kodheli** (1920)

67. — **Shqiponjat partizane**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 130 x 160,5 cm., 1957.

68. — **Korjerja e Heronjve të Vigut**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 70,5 x 100 cm., 1966.

69. — **Çerçiz Topulli**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 68,5 x 87,7 cm., 1974.

70. — **Ura e Bushtricës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 49.5 x 65 cm., 1974.

**Abdulla Cangonji** (1920)

71. — **Peisazh vjeshte**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 48 x 63 cm., 1957.

72. — **Peshkatarët**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 133 x 200,5 cm., 1964.

73. — **Brigada e Fierzës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 48 x 52 cm., 1974.

**Guri Madhi** (1921)
Piktor i Popullit

74. — **Portret i nënës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 49 x 65 cm., 1952.

75. — **Në shpellën e Dragobisë**
Selia e Komitetit Qendror të PPSh, vaj, 190 x 250 cm., 1956.

76. — **Dorëzimi i armëve**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 61 x 95 cm., 1957.

77. — **Formimi i Shtabit të Përgjithshëm**
Shtëpia Qendrore e Ushtrisë Popullore, vaj, 1963.

78. — **Ndarja e tapive**
Selia e Kuvendit Popullor të RPSSH, vaj, 300 x 500 cm., 1973.

79. — **Mbledhja e Moskës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 210 x 265 cm., 1974.

**Vladimir Jani** (1921)

80. — **Natyrë e qetë**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 67 x 97 cm., 1957.

**Shefqet Agalliu** (1922-l946)

81. **— Rruga e Barigadave**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 30 x 34 cm.
82. **— Nga dritarja**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 36 x 44 cm.

**Hysen Devolli** (1924)
Piktor i merituar i RPSSH

83. **— Dorëzimi i armëve**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 178 x 204 cm., 1967.
84. **— Në kantier**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 88,3 x 118 cm., 1975.

**Fatmir Haxhiu** (1928)

85. **— Skrockë 1944**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 206 x 330 cm., 1966.
86. **— Në ditët e mësymjes pranverore**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 215 x 233 cm., 1968.
87. **— Në tendën e Qypit**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 270 x 500 cm., 1968.
88. **— Këshilltarët e Hekaiit**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 302 x 242,5 cm., 1971.
89. **— Shpallja e Republikës**
Selia e Kuvendit Popullor, vaj, 400 x 600 cm., 1974.

**Refail Dembo** (1929)

90. **— Kusha e Korçës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 41 x 67 cm., 1964.

**Angjelin Dodmasei** (1929)

91. **— Peisazh**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 30 x 40 cm., 1967.

**Todi Mato** (1930)

92. **— Mokër**
Galeria e Artit Korçë, vaj, 45 x 65 cm., 1976.
93. **— Brendi**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 60 x 72,5 cm., 1974.

**Vilson Halimi** (1931)

94. **— Gju më gju me popullin**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 170 x 217 cm., 1969.
95. **— Shokë lufte shokë jete**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 139 x 202,5 cm., 1974.
96. **— Kudo jemi në ballë**
Galeria e Artjt Tiranë, vaj, 165 x 145 cm., 1976.

**Hiqmet Agolli** (1932)

97. **— Tekstilistja**
Në shtëpinë e Rinisë, vaj, 90 x 130 cm.

98. **— Oxhaqet pushtuan qiellin**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 75 x 100 cm.

**Vilson Kilica** (1932)
Piktor i merituar i RPSSH

99. **— Peisazh industrial**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 61 x 96 cm., 1967.
100. **— Dhjetor 1967**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 106 x 221 cm., 1968.
101. **— Puntorët**
Shkolla e Partisë V.I. Lenin, vaj, 215 x 300 cm., 1969.
102. **— Denoncimi i traktatit të Varshavës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 257 x 317 cm., 1974.
103. **— Midis popullit ushtar**
Muzeumi i M.B. Brendëshme, vaj, 100 x 125 cm., 1975.
104. **— Shoku Enver Hoxha**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 116 x 130 cm., 1976.

**Ksenofon Dilo** (1932)
Piktor i merituar i RPSSH

105. **— Pushka top**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 198 x 232 cm., 1974.
106. **— I gjithë populli kufitar**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 66 x 98,5 cm., 1975.

**Sali Shijaku** (1933)
Piktor i merituar i RPSSH,

107. **— Artileria e Skënderbeut**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 151 x 220 cm., 1968.
108. **— Vojo Kushi**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 200 x 300 cm., 1969.
109. **— Peisazh fshati**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 59 x 70 cm., 1972.
110. **— Nënat**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 130 x 151 cm., 1973.
111. **— Zëri i masës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 206 x 252 cm., 1974.
112. **— Fshati kufitar**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 50 x 70 cm., 1974.
113. **— Mic Sokoli**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 130 x 130 cm., 1976.
114. **— Pranvera**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 50 x 70 cm., 1975.

**Ismail Lulani** (1933)

115. **— Qerime Shote Galica**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 65 x 94 cm., 1974.
116. **— Peisazh**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 56 x 76 cm., 1974.
117. **— Në malësi**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 70 x 119,5 cm., 1974.

118. **— 29 Nëntor 1944**
Galeria e Artit Shkodër, vaj, 140 x 160 cm., 1976.

**Jakup Keraj** (1934)

119. **— Kuvendi i Lezhës**
Muzeu Historik Krujë, vaj, 1968.
120. **— Portret i piktorit**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 66 x 67 cm., 1959.

**Danish Jukniu** (1934)

121. **— Partizani**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 99 x 138 cm., 1966.
122. **— Në kantierin e dritës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 195 x 195 cm., 1969.
123. **— Barinjt në bjeshkë**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 165 x 208 cm., 1974.

**Hasan Nallbani** (1935)

124. **— Tekstilistja**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 86 x 114 cm., 1966.
125. **— Aksionistja**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 1966.
126. **— Urdhër nga shtabi**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 120 x 220 cm., 1969.
126a. **— Urdhër nga shtabi (detal)**
127. **— Çeta e Laee Backës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 125 x 127 cm., 1976.

**Isuf Sulovari** (1935)

128. **— Kooperativistja e duhanit**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 60,5 x 74 cm., 1969.
129. **— Pushim partizan**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 128 x 225 cm., 1971.

**Mineila Saro** (1935)

130. **— Një për të gjithë, të gjithë për një**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 207 x 248 cm., 1968.
131. **— Buria e fitores**
Shtëpia e kulturës Fier, vaj, 240 x 240 cm., 1971.

**Andon Lakuriqi** (1935)

132. **— Fundi i fashistëve**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 194 x 200 cm., 1966.
133. **— Atyre që i kënduan luftës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 220 x 189 cm., 1974.
134. **— Kthim nga puna**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 170 x 187 cm., 1976.

**Xhemal Lufta** (1935)

135. **— Kooperativa e Arzës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 22 x 32 cm., 1974.
136. **— Bregdeti**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 28 x 38 cm., 1974.

**Niko Progri** (1936)

137. **— Lajmet e mëngjezit**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 102 x 132 cm., 1976.

**Agim Zajmi** (1936)
Piktor i merituar i RPSSH

138. **— Dritë në malet tona**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 65 x 95 cm., 1969.
139. **— Në aksion**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 140 x 190 cm., 1974.
140. **— Vasil Laçi**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 81 x 100 cm., 1974.
141. **— Yje të pashuar**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 130 x 180 cm., 1976.
142. **— Bujqësia çështje e gjithë popullit**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 75 x 90 cm., 1976.

**Dhimitraq Trebicka** (1938)

143. **— Kthim nga aksioni**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 240 x 300 cm., 1969.
144. **— Në kështjellën e Krujës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 70 x 79,5 cm., 1976.
145. **— Pas qitjes**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 150 x 152,5 cm. 1973.
146. **— Bij të tokës**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 150 x 180 cm., 1976.

**Spiro Kristo** (1936)

147. **— Fëmijët**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 193 x 205 cm., 1966.
148. **— Ditë fluturimi**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 187 x 211 cm., 1968.
149. **— Shoku Enver Hoxha gjatë luftës Nacionalçlirimtare**
Muzeu i Min.P.Brendëshme, vaj, 135 x 145 cm., 1974.
150. **— Montatori**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 122 x 95 cm., 1976.
151. **— Brigadierja**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 110 x 95 cm., 1976.

**Harilla Dhima** (1936)

152. **— 7 Prill 1939**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 121,5 x 129,5 cm., 1974.

**Sotir Capo** (1936)

153. **— Shkolla partizane**
Shkolla e Partisë V.I.Lenin, vaj, 200 x 220 cm., 1969.

154. — **Puntore e uzinës së telave**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 95 x 120 cm., 1969.

155. — **Mjelësja**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 80 x 115 cm., 1974.

**Kujtim Buza** (1937)

156. — **Tirana në festë**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 81 x 101 cm., 1974.

157. — **Në kufi**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 60 x 81 cm., 1975.

158. — **Fierzë**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 90 x 100 cm., 1975.

159. — **Fierzë, vepra e marrjes**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 76 x 72 cm., 1976.

**Pjerin Sheldija** (1937)

160. — **Greva e punëtorëve të fabrikës së çimentos e vitit 1940**
Këshilli Qendror i B. Profesionale, vaj, 110 x 150 cm., 1974.

**Sotiraq Sholla** (1937)

161. — **Do të luftojmë për një botë të re**
Galeria e Artit Korçë, vaj, 170 x 180 cm., 1976.

**Lec Shkreli** (1938)

162. — **I pamposhturi Manush Alimani**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 210 x 220 cm., 1969.

163. — **Komunistët**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 200 x 220 cm., 1971.

164. — **Komisari dhe mësuesi i popullit Qamil Guranjaku**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 145 x 200 cm., 1976.

**Gavril Priftuli** (1938)

165. — **Pranverë në Gjirokastër**
Galeria e Artit Durrës, vaj, 125 x 105 cm., 1976.

**Nikolet Vasia** (1945)

166. — **Çlirimi i Durrësit (mozaik)**
Varrezat e Dëshmorëve Durrës, 1975.

**Shaban Hysa** (1938)

167. — **Më tej**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 195 x 253 cm., 1969.

168. — **U themelua Partia**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 210 x 230,5 cm., 1974.

169. — **Trakti**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 160 x 152 cm., 1976.

**Fiqiri Progri** (1938)

170. — **Festë në qytet**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 87,7 x 101 cm., 1974.

**Zof Shoshi** (1939)

171. — **Vajza fshatare**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 61 x 80 cm., 1964.

172. — **Tornitorja**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 74.5 x 120 cm., 1969.

173. — **Vjelsja e duhanit**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 80,5 x 130 cm., 1971.

174. — **Krijimi i kooperativës malore**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 185 x 221 cm., 1974.

175. — **Gju më gju me popullin**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 190 x 225 cm., 1976.

176. — **Shevqet Musaraj**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 100 x 90 cm., 1976.

**Ferdinand Paci** (1939-1975)

177. — **Nënat marrin hak**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 230 x 250 cm., 1971.

178. — **Shqipëria në festë**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 208 x 208 cm., 1974.

179. — **Veterani**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 78 x 92 cm., 1974.

**Skënder Kamberi** (1939)

180. — **Betimi i Vrana Kontit**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 140 x 210 cm., 1968.

181. — **Buka e duarve tona**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 180 x 240 cm., 1976.

**Pandi Mele** (1939)

182. — **Koci Bako**
Galeria e Artit Tiranë, tempera, 75,5 x 272 cm., 1966.

183. — **Ushtarët e revolucionit (triptik)**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 125,5 x 309 cm., 1968.

184. — **Ju flet Tirana, Nëntor 1944**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 105 x 105 cm., 1976.

**Nestor Jonuzi** (1939)

185. — **Gëzimi i fitores**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 186 x 226 cm., 1974.

186. — **Lule more trima, Drashovicë**
Galeria e Artit, Vlorë, vaj, 190 x 270 cm., 1976.

**Jorgji Gjikopulli** (1939)

187. — **Në mëngjez me detarët**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 55 x 80 cm., 1973.

188. — **Giza e parë**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 140 x 150 cm., 1976.

**Agim Faja** (1939)

189. — **Verë e vltit 1965**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 100 x 305 cm., 1965.
190. — **Gratë e fshatit tonë (pjesë nga poliptiku)**
Galeria e Artit Durrës, vaj, 1966,
191. — **Në emër të jetës, (Nënë Zelihaja)**
Galeria e Artit Durrës, vaj, 162 x 180 cm., 1974.
192. — **Me ballin tek liria (Gjik Kuqali)**
Galeria e Artit Durrës, vaj, 150 x 100 cm., 1976.

**Petrit Ceno** (1939)

193. — **28 Nëntor, 1912**
Selia e Presidiumit të Kuvendit Popullor, vaj, 160 x 240 cm., 1974.

**Sabaudin Xhaferri** (1939)

194. — **Heroina e Popullit Zonja Çurre**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 163 x 224 cm., 1973.
195. — **Ky truall ka zot**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 150 x 200 cm., 1976.

**Liliana Çefa** (1940)

196. — **Në muze**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 133 x 159,5 cm., 1974.
197. — **Do të kemi nënë Partinë**
Galeria e Artit Shkodër, vaj, 125 x 135 cm., 1976.

**Rakip Shabani** (1941)

198. — **Nëna e dëshmorit**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 70 x 100 cm., 1974.

**Myrteza Fushekati** (1942)

199. — **Gjeologët e rinj**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 165 x 210 cm., 1969.
200. — **Gjimnastët**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 157 x 170 cm., 1970.
201. — **Para manifestimit**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 186 x 180 cm., 1974.
202. — **Tefta Tashko Koço**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 100 x 120 cm., 1976.

**Agim Shami** (1942)

203. — **Gjithmonë gati**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 90 x 111 cm., 1974.

**Koleo Nini** (1943)

204. — **Kallëzat**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 140 x 120 cm., 1976.
205. — **Barinjtë**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 141 x 185 cm., 1974.

**Petro Kokushta** (1943)

206. — **Shtëpia ku u themelua Partia**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 106 x 134,5 cm., 1971.
207. — **Ndërtimi i hekurudhës së metalurgjisë**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 50 x 70 cm., 1976.

**Musa Qarri** (1944)

208. — **Shyqyri Kanapari**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 80,5 x 116 cm., 1974.

**Qirjako Meniko** (1945)

209. — **Mijra për në aksion**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 60 x 80 cm., 1968.

**Arben Basha** (1947)

210. — **Peisazh fshati**
Galeria e Artit Tiranë. vaj, 56 x 69 cm., 1974.
211. — **Peisazh**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 70 x 60 cm., 1976.

**Avenir Sadikaj** (1948)

212. — **Në bazë**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 50 x 70 cm., 1975.

**Agron Dine** (1949)

213. — **Vitet e para**
Galeria e Artit Vlorë, vaj, 1974.
214. — **Ndruan kohët**
Selia e Komitetit Ekzekutiv të K.P. rrethit Tiranë, vaj, 150 x 200 cm., 1976.

**Zamir Mati** (1951)

215. — **Vitet e para**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 66 x 66 cm., 1975.

**Bujar Asllani** (1951)

216. — **Barinjtë**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 120 x 130 cm., 1976.

**Shpëtim Arapi** (1949)

217. — **Drejt lartësive**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 130 x 180 cm., 1976.

**Nikolin Ivanaj** (1949)

218. — **Askujt nuk i dorëzohemi**
Galeria e Artit Tiranë, vaj, 140 x 140 cm., 1976.

